# I krishterë pyet: Çka veproni ju gjatë muajit të Ramazanit?

﴾ نصراني يسأل ماذا تفعلون في شهر رمضان؟ ﴿

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

***Pyetja:*** Çka vepronit gjatë muajit të agjërimit?

***Përgjigja:***

Falënderimi i takon Allahut ..

Allahu i lartësuar e ka veçuar muajin e Ramazanit me veçori dhe mirësi të cilat nuk janë në muajt e tjerë. Ramazani është zotëriu i muajve tjerë. E Allahut të lartësuar i takon të veçojë disa muaj nga disa të tjerë dhe t'i vlerësojë disa natë nga të tjerat sikurse që thotë qoftë i Lartësuar: *"Zoti yt krijon çka të dojë dhe zgjedh kë të dojë ..."* (El Kasas: 68)

Allahu i lartësuar e ka bërë natën e Kadrit në muajin Ramazan, e për të cilën thotë: *"Nata e Kadrit është më e rëndësishme se një mijë muaj!"* (El Kadr: 3) d.m.th. që adhurimi në të shpërblehet më tepër se sa adhurimi në një mijë muaj. E kjo është prej mirësive të mëdha të Allahut ndaj këtij umeti.

Nata e Kadrit është në dhjetë ditët e fundit të Ramazanit dhe mu për këtë muslimanët angazhohen me adhurim në këto dhjetë natë më shumë se në të tjerat për të kërkuar këtë nate të bekuar.

Por, ajo që ne bëjmë – si muslimanë - në Ramazan, është që ne kërkojmë që të jemi më pranë Allahut dhe angazhohemi në adhurimin e Tij. Allahu i lartësuar ka ligjësar për ne lloje të ndryshme të adhurimeve përmes të cilave donë që ne t'i afrohemi Atij, e prej tyre:

*1. Agjërimi:* E ai nënkupton të përmbajturit nga ngrënia, pija dhe marrëdhëniet intime, e të ngjashme me to, prej lindjes së agimit e gjerë në perëndimin e diellit. Dhe ne nuk jemi umeti i vetëm që iu është obliguar agjërimi por, nuk ka umet nga umetet e mëparshme e që të mos iu është obliguar agjërimi. Allahu i lartësuar thotë: *"O ju që besuat, agjërimi u është bërë obligim sikurse që ishte obligim edhe i atyre që ishin para jush, kështu që të bëheni të devotshëm."* (El Bekare: 183)

*2. Falja e namazit gjatë natës (namazit të teravive):* Namazi i natës ka ndikim të çuditshëm në edukimin e shpirtit dhe përmirësimin e tij dhe ai gjithashtu është një nga shkaqet e faljes së mëkateve.

*3. Leximi i Kuranit:* Ramazani është muaj i Kuranit. Në të ka filluar zbritja e Kuranit te Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të). Për këtë muslimanët e përfundojnë leximin e Kuranit gjatë muajit të Ramazanit. Disa nga ata e lexojnë një herë apo dy herë e disa të tjerë edhe më shumë se kaq. E muslimani e dinë që leximi i një shkronje të vetme prej Kuranit Fisnik shpërblehet me dhjetë të mira, kësisoj me leximin e një faqeje të vetme përfiton me mija të mira.

*4. Sadaka dhe dhënia e ushqimit:* Pejgamberi ynë (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) ishte njeriu më bujar por, më bujar ishte në muajin Ramazan.

Pejgamberi ynë (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) na ka nxitur t'i ushqejmë të tjerët, t'u japim iftar agjëruesve sa që e ka bërë shpërblimin e atij që i jep iftar agjëruesit sikurse shpërblimin që e merr agjëruesi dhe këtë pa i munguar asgjë nga shpërblimi i agjëruesit.

*5. Duaja (Lutja):* Ramazani është muaj i duasë dhe duaja e agjëruesit është e pranuar. Agjëruesit i takon një dua para iftarit të tij e cila nuk i refuzohet.

*6. Itikafi:* E ai është qëndrimi në xhami me qëllim të veçimit për përkushtim dhe adhurim të Allahut të lartësuar. Ai është synet (i preferuar) në dhjetë ditët e fundit me synim të kërkimit të natës së Kadrit.

*7. Allahu i lartësuar në fund të tij e ka obliguar zekatin e Fitrit (sadakatul Fitrin):* përmes së cilës e pastron agjëruesin nga veprat dhe fjalët e kota dhe në të njëjtën kohë është ushqim dhe ndihmë për të mjerët.

Zekati i fitrit është obligim për të voglin dhe të madhin qoftë mashkull apo femër, prej muslimanëve. Ai është mënyrë e ndjenjës së unitetit në shoqërinë islame si dhe afërsisë e solidaritetit të tij.

*8. Pastaj Allahu ua ka ligjësuar muslimanëve namazin e Bajramit:* i cili është kurorë e veprave të tyre të mira që i kanë kryer në Ramazan. Gjithashtu është tubim ku shfaqin në të gëzimin, lumturinë dhe falënderimin e Allahut të lartësuar.

*Si rezyme:* Muslimani i suksesshëm e kalon muajin e Ramazanit në agjërim, namaz, namaz të natës, përmendje të Allahut dhe lexim të Kuranit dhe e përfundon atë me itikaf dhe zekatul fitr.

Gjithashtu kujdeset për mbajtjen e lidhjeve farefisnore, veprimin e të mirave dhe shpenzon shumë në rrugën e Allahut si dhe vepra të tjera të mira. Për këtë Ramazani është sezonë e mirësisë për të ku furnizohet me adhurime dhe i lë anash të këqijat dhe mëkatet.

Në çdo natë të Ramazanit Allahu i liron disa njerëz nga zjarri i xhehenemit dhe ua falë atyre të këqijat dhe gabimet. Për këtë muaji i Ramazanit është muaji më i dashur te muslimanët. Ata në të gjejnë lumturinë dhe gëzimin, rehatinë dhe qetësinë dhe shpresojnë që i tërë viti të jetë Ramazan.

E ti ndoshta e viziton ndonjë qendër islame që të shohësh vetë gëzimin dhe lumturinë të cilën e përjetojnë muslimanët në muajin e Ramazanit, të rinj apo të vjetër. E kjo për shkak të ndikimit të devotshmërisë dhe adhurimit siç është e cekur më lart.

E lusim Allahun që të udhëzoj në atë që përbën të mirën dhe lumturinë tënde në këtë botë dhe tjetrën

*E Allahu e dinë më së miri*